# Ah, sikur ta dinte populli im ...?! - Xheneti

﴿ يا ليت قومي يعلمون ..؟! – الجنة ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Husejn Jakubi

**Përktheu:** Bekir Halimi

2010 - 1431

islamhouse.com

﴿ يا ليت قومي يعلمون ..؟! – الجنة ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد حسين يعقوب

ترجمة: بكر حليمي

2010 - 1431

islamhouse.com

## Bismil-lahir-Rrahmanir-Rrahim

### Ah, sikur ta dinte populli im se ç'është Ahireti?!

Kur flasim për ahiretin nënkuptojmë edhe Xhennetin, e cila është shtëpi e bamirësve edhe Xhehenemin që është shtëpi e keqbërësve.

Të fillojmë nga Xhenneti, për shkak të shpresës se të gjithë besimtarët besimdrejtë dhe punëmirë do të jenë banorë të tij.

Ah, sikur ta dinte populli im se çka është Xhenneti!

1- Xhenneti është shtëpi e përjetshmërisë

Allahu [subhanehu ve teala] thotë: "Për ata që janë ruajtur, ata kanë te Zoti i tyre Xhennete nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe aty do të jenë përgjithmonë, kanë bashkëshorte të pastra, dhe kënaqësi nga Allahu. Allahu është Basir *(Ai që sheh çdo gjë)* për robërit" (Ali Imran: 15).

Imam Taberaniu transmeton se Pejgamberi [salallahu alejhi ve selem] ka thënë: *"Kthimi është te Allahu, qoftë në Xhennet ose Xhehenem, ku do të ketë përjetshmëri (amshueshmëri) pa vdekje dhe qëndrim pa shpërngulje"*.

2- Xhenneti është vendbanim i begative, ku s'ka fatkeqësi dhe mjerim

Allahu [subhanehu ve teala] thotë: "Ata të cilët besuan, migruan dhe luftuan me pasurinë dhe veten e tyre në rrugën e Allahut, ata kanë pozitë më të larët te Allahu dhe vetëm ata janë fatlumë. Zoti i tyre i përgëzon ata me mëshirë nga Ai, me disponim ndaj tyre, me Xhennete ku ata do të kenë nimet *(hirësi-mirësi)* të pandërprerë. Ata aty do të jenë të pasosur e te Allahu është shpërblimi i madh" (Et-Teube: 20-22).

Pejgamberi [salallahu alejhi ve selem], ka thënë: *"Një njeri nga banorët e Xhennetit kërkoi leje nga Zoti i vet që të mbjellë. E Zoti i tha: A nuk je i kënaqur me këto gjëra? Tha: Po, mirëpo dëshiroj të mbjelli. Ai e mbjelli farën, e filloi të rritet kjo bimë, e të piqet dhe të bëhet për t'u korrur. U rrit aq shumë saqë u bë sa një kodër. Allahu i tha: Ndalu bir i Ademit, se asgjë nuk të ngop!"*.

3- Kënaqësi edhe më e madhe se kjo është fakti se banorët e Xhennetit fitojnë dhuntinë më të madhe kur ta shohin Zotin e botërave për çdo të premte

Kjo ditë atje emërtohet dita e shtimit. Vallë a nuk mallëngjohemi për këtë ditë?!

Enesi [radijallahu anhu] cili transmeton nga Pejgamberi [salallahu alejhi ve selem] se ka thënë: *"Në Xhennet ka një treg, te i cili vijnë për çdo të premte. Aty ka kodrinë me misk (parfym), të cilën e frynë një erë e veriut e ua përplas fytryës dhe rrobave të tyre, kurse atyreve u shtohet bukuria dhe mirësia, e kthehen te familja e tyre më të mirë dhe më të bukur, kurse familja e tyre u thotë: Vallahi qenkeni bërë më të bukur dhe më të mirë. Edhe këta do tua kthejnë: Edhe ju qenkeni bërë më të bukura dhe më të mira"*.

Suhejbi [radijallahu anhu] tregon se Pejgamberi [salallahu alejhi ve selem] ka thënë: *"Kur banorët e Xhennetit të hyjnë në Xhennet dhe banorët e Xhehenemit të hyjnë në Xhehenem, do të thërret një thirrës: O ju banorë të Xhennetit, keni një premtim të Allahut, të cilin dëshiron tua realizon. Thanë: E cili është ai premtim? A nuk na i ka rënduar peshojat (me të mira), a nuk na i ka zbardhur fytyrat, e na ka futur në Xhennet e na ka shpëtuar nga zjari?! Atëherë Allahu e largon mbulesën, e ata e shikojnë Ate. Vallahi, nuk ju ka dhënë Allahu gjë më të dashur për ta dhe më të këndshme se sa shikimi në Te"*.

Ky është edhe komentimi i ajetit: "Ata aty kanë çka të dëshirojnë, e te Ne ka edhe më shumë" (Kaf: 35).

"Atyre që bëjnë vepra të mira, u takon e mira *(Xhenneti)* edhe më tepër *(e shohin Allahun)*. Fytyrat e tyre nuk i mbulon pluhuri i zi as nënçmimi, ata janë banues të Xhennetit, aty janë përgjithmonë" (Junus: 26).

4- Përshkrim i Xhennetit

<u>*a- Ai i ka tetë dyer*</u>

Pejgamberi [salallahu alejhi ve selem] ka thënë: *"Xhenneti i ka tetë dyer, kurse zjarri i ka shtatë dyer"*. Transmeton Imam Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejre: *"Pasha Ate në Dorë të të Cilit është shpirti im, mes krahëve të dyerve të Xhennetit ka hapësirë sa mes Mekës dhe Hexhrit, ose sa mes Mekës dhe Basrës"*.

<u>*b- Toka e Xhennetit është si buka e bardhë.*</u>

Pejgamberi [salallahu alejhi ve selem] ka thënë: *"Toka e Xhennetit është sikurse buka e bardhë"*.

<u>*c- Në Xhennet ka lumenj*</u>

Allahu [subhanehu ve teala] thotë: "Besimtarëve dhe besimtareve Allahu u premtoi Xhennete nën të cilët rrjedhin lumenj, në to do të jenë përgjithmonë, dhe *(u premtoi)* vendbanime të bukura në Xhennetin e Adnit, edhe një disponim nga Allahu që është mbi të gjitha. Ky, pra është ai shpëtimi i madh" (Et-Teube: 72).

Transmeton Imam Ahmedi dhe Tirmidhiu se Muhammedi [salallahu alejhi ve selem] ka thënë: *"Në Xhennet ka deti nga uji, deti nga qumështi dhe deti nga vena, e pastaj burojnë lumenjtë"*.

Në Xhennet është Keutheri të cilin Allahu ia ka dhënë Pejgamberit të Tij. Transmeton imam Buhariu nga Enesi [radijallahu anhu] se Pejgamberi [salallahu alejhi ve selem] ka thënë: *"Duke udhëtuar në Xhennet, m'u shfaq një lum, në dy skajet e tij kishte kupollë nga margaritari i zbrazur nga mbrenda. Thashë: Xhibril, çka është kjo? Tha: Ky është Keutheri, të cilin ta ka dhënë Allahu, pastaj e futi dorën në baltën e saj dhe nxori misk (parfym), pastaj mu ngrit shikimi kah Sidretul-Munteha, e aty pash një dritë të madhe"*.

Rrëfen Ebu Hurejre [radijallahu anhu] se Pejgamberi [salallahu alejhi ve selem] ka thënë: *"Katër lumenjë janë nga lumenjtë e Xhennetit: Sihan, Xhihan, Nili dhe Eufrati"*.

Kurse Allahu [subhanehu ve teala] për këtë rast ka veçuar sure të plotë në Kur'an, të cilën edhe e ka emërtuar me këtë emër, sureja El-Keuther: "Ne, vërtet, të dhamë ty shumë të mira *(Keutherin)*" (El-Keuther: 1).

<u>*d- Xhenneti ka dhoma*</u>

Allahu [subhanehu ve teala] thotë: "E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, atyre do t'u bëjmë dhoma të larta në Xhennet në të cilin rrjedhin lumenj, aty janë përgjithmonë; sa i mirë është shpërblimi për ata që vepruan" (El-Ankebut: 58).

"Ndërkaq, ata që u ruajtën për hir të Zotit të tyre, për ta do të ketë dhoma të ndërtuara njëra mbi tjetrën, nën të cilat rrjedhin lumenjtë. Premtimi i Allahut, e Allahu nuk e thyen premtimin" (Ez-Zumer: 20).

Pejgamberi [salallahu alejhi ve selem] ka thënë: *"Në Xhennet ka dhoma, ku shihet pjesa e jashtme nga mbrenda dhe pjesa e brendshme nga jashtë. Këto dhoma Allahu ia ka përgatitur atyre që japin ushqim, flasin butë, e vazhdojnë agjërimin dhe falen kur njerëzit flejnë"*.

<u>*e- Në Xhennet ka një dru me pozitë të madhe*</u>

Transmetohet nga Enesi [radijallahu anhu] se Muhammedi [salallahu alejhi ve selem] kë thënë: *"Në Xhennet*

*ka një dru, në hijen e të cilit vrapon kalorësi i një kalit të shpejtë dhe të stërvitur njëqind vjet dhe nuk i del në fund*". Gjithashtu [salallahu alejhi ve selem] ka thënë: "*Tuba, është një dru në Xhennet, i gjërë aq sa kalon njeriu për një qind vjet. Rrobat e banorëve të Xhennetit dalin nga degët e saja*".

*f- Shtëpitë e Xhennetit janë të ndërtuara nga ari dhe argjenti*

Ebu Hurejre [radijallahu anhu] tregon se Pejgamberi [salallahu alejhi ve selem] ka thënë: "*Xhenneti është i ndërtuar nga një tullë e argjendit dhe një e arit, kurse llaça mes tyre nga misku me erë të këndshme, hasbahua nga margaritari dhe xhevahiri, dheu nga shafrani. Ai që hynë në te, begatohet e nuk mërzitet, jeton përgjithmon dhe nuk vdes, nuk u vjetërsohen rrobat e as u plaket rinia*".

*g- Në Xhennet ka tenda nga margaritari*

Imam Muslimi transmeton nga Ebu Musa El-Eshariu [radijallahu anhu] se Pejgamberi [salallahu alejhi ve selem] ka thënë: "*Besimtari ka në Xhennet tendë të ndërtuar prej një margaritari të zbrazur nga brenda, e gjatë gjashtëdhjet mila, e veçantë për besimtarin. Në te ka gratë e veta, të cilat i viziton besimtari, e ata nuk mund ta shohin njëri tjetrin, (nga madhësia e tendës)*".

Gjithashtu ka thënë: "*Tenda është nga margaritari i zbrazur nga brenda, i gjatë në qiell gjashtëdhjet milë, në secilin skaj besimtari ka gra, të cilat nuk i shohin të tjerët*".

*h- Mos pyet për përshrkimin e grave tuaja në Xhennet*

Allahu [subhanehu ve teala] thotë: "E, përgëzoi ata që besuan dhe bënë vepra të mira se ata do të jenë në Xhennete në të cilët rrjedhin lumenj. Saherë që u jepet ndonjë ushqim nga frutat e tij, ata thonë: 'Ky është që me te u ushqyem edhe më parë'. Ngase, u sillet ushqim i ngjashëm *(vetëm në formë, e jo edhe në shije)*. Aty do të kenë ata bashkëshorte të pastra dhe aty do të jenë përgjithmonë" (El-Bekare: 25).

Në këtë drejtim flasin shumë ajete, ne nuk do të mundemi t'i paraqesim të gjitha, andaj në vijim do t'i përmendim vetëm disa hadithe që flasin mbi këtë temë.

Ibn Omeri [radijallahu anhu] tregon se Pejgamberi [salallahu alejhi ve selem] ka thënë: "*Gratë e banorëve të Xhennetit do t'u këndojnë burrave të tyre me zërat më të bukur që janë dëgjuar ndonjëherë. Prej asaj që do të këndojnë është edhe kjo:*

*Ne jemi të mira dhe të bukura*
*gra të njerëzve fisnik.*
*Shikimi në to të kënaq syrin.*
*Prej asaj që këndojnë është edhe kjo:*
*Ne jemi të amshuara e nuk vdesim*
*Jemi të sigurta e nuk frikësohemi*
*Jemi të vendosura e nuk shtegtojmë*"

Vëllezër!

Nuk duhet harruar se Xhenneti është shkallë shkallë, dhe secili e fiton atë gradë për të cilën punon dhe lodhet.

Imam Buhariu transmeton nga Ebu Hurejre [radijallahu anhu] se Muhammedi [salallahu alejhi ve selem] ka thënë: "*Në Xhennet ka njëqind shkallë, të cilat Allahu i ka përgatitur për atë që lufton në rrugë të Allahut. Mes dy shkallëve ka hapsirë sa mes qiejve dhe tokës. Kur të kërkoni prej Allahut kërkoni Firdeusin, sepse ai është Xhenneti më i mesëm dhe më i larti, e mbi te është Arshi i të Mëshirshmit, e prej tij burojnë lumenjtë e Xhennetit*".

Muadh ibn Xhebeli [radijallahu anhu] tregon se Pejgamberi [salallahu alejhi ve selem] ka thënë: "*Lëreni njerëzit të punojnë, sepse Xhenneti është njëqind shkallë, mes dy shkallëve ka hapësirë sa mes qiellit dhe tokës, kurse Firdeusi është në shkallë më të lartë dhe është në mes, kurse përmbi të është Arshi i të Mëshirshmit, e prej tij burojnë lumenjtë e Xhennetit. Kur të kërkoni prej Allahut, kërkoni Firdeusin!*".

Për fund, ky është përshkrimi i Xhennetit dhe këto janë të mirat që na presin aty. Le të përvjelim krahët e të punojmë seriozisht për ta fituar këtë shtëpi! Ose vallë akoma ka prej nesh njerëz që i japin përparësi jetës së kësaj bote para të mirave të Xhennetit, ose mos vallë akoma jetojnë në neglizhencë shkatërruese.

Ky është Xhenneti, e ku janë ata që punojnë për këtë Xhennet?

Ky është Xhenneti e ku janë ata që mallëngjehen për te?

Nëse vazhdojmë në këto telashe dhe belaja, nëse i japim përparësi të shpejtës kalimtare para të mëvonshmes së përjetshme, vallë a e dimë se ku do të përfundojmë?!

Muhamed Husjen Jakub

*Pasi të lexoni këtë broshurë, mundësojani të tjerëve të lexojnë të njëjtën. Dhe keni kujdes, fletushka përmban ajete kur'anore, andaj ndalohet hyrja me të në vende të ndotura, gjegjësisht në toalet si dhe në vende të ngjashme.*

